Këto porosi dhe këshilla ua ofroj vëllezërve të mi haxhilerë para se të nisen në haxh:

**Një:** Haxhiu duhet të ketë frikë Allahun, të kujdeset me sa ka mundësi që mos të bjer në gjëra që i ka ndaluar All-llahu, sepse All-llahu (subhanehu ve teala) ka thënë:

*"Haxhi është në muajt e caktuar e kush bën (ia fillon të zbatojë) haxhin në këta muaj, nuk duhet afruar gruas, nuk bën të merr nëpër këmbë dispozitat e sheriatit, as nuk duhet shkaktuar grindje. ...".* (El-Bekare: 197).

Kurse Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) ka thënë:

*"Ai që kryen haxhin dhe nuk fol fjalë të ndyta dhe nuk bën mëkate, kthehet nga haxhi me mëkate të falura si atë dit që e ka lindur nëna".*

Nëse haxhiu vepron kështu haxhi i tij do të jetë i pranuar, kurse Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) ka thënë:

*"Haxhi i pranuar nuk ka shpërblim tjetër përpos hyrjes në xhennet".* (Buhariu dhe Muslimi).

Andaj duhet kujdesur nga disa gjëra me të cilat janë sprovuar disa nga injoranca ose devijimi i tyre:

a) Bërja shirk Allahut. Kemi parë shumë njerëz që bëjnë shirk siç ëhtë kërkimi i ndihmës nga dikush tjetër përpos Allahut, kërkimi i ndihmës nga të vdekurit, qofshin ata pejgamber ose njerëz të devotshëm, drejtimi i lutjeve atyre përpos Allahut, betimi me ta, në shenjë madhërimi të tyre, e me këtë e asgjësojnë haxhin e tyre, sepse All-llahu (subhanehu ve teala) ka thënë:

*"...Nëse i bën shok (Allahut), veprat tua janë të asgjësuara dhe ti do të jesh prej të humburve".* (Ez-Zumer: 65).

b) Stolisja e disave duke i ruajtur mjekrat, sepse kjo është nga fisku dhe në te ka katër kundërshtime, siç e kemi sqaruar në librin bazë.

c) Veshja e unazës së arit, sepse është rreptësisht e ndaluar, sidomos ajo që sot quhet unaza e martesës, sepse në këtë vepër ka përngjasim me të krishterët.

**Dy:** Secili që dëshiron të bëjë haxh dhe që nuk ka marrë me vete kurbanin e haxhit (hedjin)[1] le ta bëjë nijet për haxh temetu', sepse kështu i ka urdhëruar Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) shokët e tij në fund dhe sepse është hidhëruar me shokët e tij që nuk kanë nxituar ta zbatojnë urdhrin e tij, për ta shndërruar haxhin në umre, duke thënë:

*"Ka hyrë umreja në haxh deri në ditën e Kiametit".*

Kur i thanë disa sahabe: Ky haxh temetu' vlen vetëm për këtë vit ose përgjithmonë?

Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) i gërshetoi gishtat e tha:

*"Kështu ka hyrë Umreja në Haxh deri në ditën e Kiametit. Përgjithmonë, përgjithmonë".* (Shiko: "Sahihu Ebu Davudi", nr. 1568 dhe 1571).

Për këtë qëllim Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) ka urdhëruar zonjën Fatime dhe gratë e tija, (radijall-llahu anhune xhemian) që të zhveshin ihramat pas umres së haxhit. Andaj Ibën Abasi (radijall-llahu anhu) thoshte:

[1] Siç veprojnë shumica e haxhilerëve sot, rrallë janë ata që marrin me vete kurbanin e haxhit (hedjin) nga vendi vet, siç ka bërë Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) andaj që e bën këtë nuk duhet mohuar atij, mirëpo ai që nuk ka marrë me vete hedjin dhe bën nijet haxh Kiran ose Ifrad, ai ka kundërshtuar veprën dhe urdhrin e Pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) edhe nëse insistojnë njerëzit në këtë gjë, siç ka thënë Ibën Abasi (radijall-llahu anhu). Transmeton Muslimi (4/58) dhe Ahmedi (1/278, 342).

*"Ai që bën tavaf Qaben është liruar nga Ihrami, ky është syneti i Pejgamberit tuaj ( sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) edhe nëse nuk ju përshtatet".* [2]

Andaj secili që nuk ka marrë me vete kurbanin e haxhit ta bën nijetin për umre në muajt e haxhit, kurse ai që bën nijet për Ifrad ose Kiran, e pastaj i vjen urdhri i Pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) për shndërrim të haxhit në umre, duhet të nxitojë në këtë gjë edhe nëse ka arritur në Mekë dhe ka bërë tavafin mes Safasë dhe Mervas. Ky duhet të lirohet nga ihrami, kurse në ditën e tetë, ditën e Tervijes, e bën nijet për haxh.

*"O ju që besuat, përgjigjuni (thirrjes së) Allahut dhe të Dërguarit kur ai (i dërguari) ju fton për atë që ju jep jetë, (për fenë e drejtë) dhe ta dini se All-llahu ndërhyn ndërmjet njeriut dhe zemrës së tij, dhe se ju do të tuboheni te Ai".* (El-Enfal: 24). [3]

**Tre:** Ke kujdes dhe ruaju e mos e le bujtjen në Mina natën e Arafatit, sepse është obligim, e ka vepruar Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) dhe ka urdhëruar duke thënë:

*"Merrne nga unë haxhin tuaj".*

Buj në Muzdelife derisa të agojë mëngjesi, e nëse të ikë bujtja, mos të ikë namazi në atë vend, sepse është obligim, madje është rukën i haxhit, sipas mendimit më të saktë të dijetarëve, përpos grave dhe të dobëtëve, atyre u lejohet të ikin pas gjysmës së natës, sikurse do ta sqarojmë më vonë (brenda librit).

---

[2] Bazë në këtë thënie ka thënien e Pejgamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem: *"All-llahu në haxhin tuaj ka shtyrë edhe umren. Andaj kur të vini ai që ban tafaf rreth qabes dhe mes safasë dhe mervas është i lirë ngha ihrami përpos atij që ka kurbanin e haxhit me vete".* ("sahih Ebu Davudi", nr. 1573 dhe 1580).

[3] Kjo nuk është në kundërshtim me atë që transmetohet nga Ibn Omeri dhe tjerët se haxhi Ifrad është më i mirë, për shkak të asaj që e kam përmendur në librin bazë. Pastaj pashë se edhe Shejhul-Islam Ibën Tejmiu e komenton këtë duke thënë se ka pasë për qëllim veçimin e umres gjatë një udhëtimi dhe haxhit gjatë udhëtimit tjetër. Referoju atij në vëllimin e 26 të "Mexhmuul-Fetava" sepse është i rëndësishëm.

**Katër:** Ruaju sa të kesh mundësi që mos të kalosh para atij që falet në Mesxhidul-Haram, e mos të flasim për xhamitë tjera, sepse Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) ka thënë:

*"Po ta dinte ai që kalon para namazliut se çfarë mëkati bën, do të ishte më mirë për te të qëndron dyzet se sa të kalon para tij".*

Ky tekst është i përgjithshëm dhe e kaplon secilin kalimtar dhe secilin namazli, kurse nuk ka asnjë hadith të vërtetë që bën përjashtime për kalimtarin në Mesxhidul-Haram. Duhet të falesh sikur në xhamitë tjera drejt sutres, për shkak të haditheve që flasin për këtë dhe ka disa gjurmë të Sahabeve që flasin enkas për këtë çështje, ato janë në bazën e librit.

**Pesë:** Dijetarët dhe njerëzit me vlerë çdo herë që takohen me haxhilerët duhet tua mësojnë rregullat e haxhit sipas Kur'anit dhe Synetit dhe kjo nuk duhet ti angazhojë ata nga thirrja në tevhid që është baza e Islamit, për te janë dërguar Pejgamberët dhe kanë zbritur librat. Shumë prej atyre që i kemi takuar dhe që konsiderohen si dijetarë i kemi gjetur se kanë injorancë të madhe mbi realitetin e Tevhidit dhe cilësive të Allahut, ashtu sikurse janë në neglizhencë të plotë për domosdoshmërinë e kthimit të muslimanëve, pa marrë parasysh dallimin e medhhebeve të tyre dhe sasinë e partive të tyre, në unifikimin e fjalës dhe bashkimin e radhëve në bazë të Kur'anit dhe Sunnetit, qoftë ajo në akide, dispozita, raportet shoqërore (muamelat), moral, politikë, ekonomi, dhe çështjet tjera të jetës. Ata duhet ta kujtojnë se secili zë që ngritët dhe secili përmirësim që nuk ngritët në këtë bazë të fuqishme dhe rrugë të drejtë do tu sjell muslimanëve përçarje dhe dobësi, poshtërsi dhe nënçmim. Realiteti është dëshmitari më i madh në këtë drejtim. All-llahu na ndihmoftë.

S'prish punë të debatohet në mënyrë të mirë, kur të ketë nevojë, sepse polemika e ndaluar në haxh është polemika me të kotë, i cili edhe pas haxhit është i ndaluar, sikurse puna e fiskut, i cili gjithashtu ndalohet në haxh. Kjo polemikë dallon nga ajo që është përmendur në Kur'an:

*"Ti (Muhammed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira...".* (En-Nahl: 125).

Mirëpo sërish thirrësi duhet të kujdeset që nëse i bëhet e qartë se nuk ka dobi nga debati me kundërshtarin për shkak të fanatizmit të tij për medhhebin ose mendimin e tij dhe nëse vazhdon në debatin me te ndoshta rezulton gjëra që nuk lejohen, atëherë ma mirë është që të lihet polemika me te për shkak të asaj që ka thënë Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem):

*"Unë i garantoj shtëpi në mes të xhenetit atij që e le polemikën edhe nëse është e vërteta me te".* (Hasen, shiko: "Sahihul-Xhamius-Sagiri", vëllimi i dytë, nr. 1477).